# GJYKIMI ISLAM MBI OPERACIONET SHEHIDE

## Kapitulli i parë:

**Pjesa e parë:** Operacionet shehide janë të ndaluara sipas Kur'anit.
**Pjesa e dytë:** Hadithet që i ndalojnë operacionet shehide.
**Pjesa e tretë:** Mendimet e dijetarëve në lidhje me këto sulme.
**Pjesa e katërt:** Argumentet logjike për ndalimin e operacioneve shehide.

## Kapitulli i dytë:

**Pjesa e parë:** Operacionet shehide janë të lejuara sipas Kur'anit.
**Pjesa e dytë:** Hadithet dhe rastet nga sahabët,që ndërlidhen me operacionet shehide.
**Pjesa e tretë:** Kundërshtim ndaj atyre që i ndalojnë operacionet shehide.
**Pjesa e katërt:** Disa mendime të dijetarëve në lidhje me operacionet shehide.

## HYRJE:

Në emër të Allahut,Të Gjithmëshirshmit,Mëshirplotit!
Falenderimi i takon vetëm All-llahut s.v.t. ndërsa salavatet dhe selamet,qofshin mbi të Dërguarin Muhammed s.a.v.s.,mbi familjen e tij,mbi shokët e tij,dhe mbi të gjithë ata që e pasuan dhe e pasojnë rrugën e tij,deri në Ditën e Gjykimit.
Duke pasur parasyshë mospajtimet dhe kundërshtimet e shumë vëllezërve,në lidhje me operacionet shehide,dhe mos të kuptuarit e argumenteve ashtu siç i takon,dhe marrjen e disa pjesëzave të thënieve të dijetarëve,kur flasin në lidhje me këto çështje,duke mos pranuar argumente tjera,qofshin ato nga të parët tanë,apo qofshin nga dijetarët e kësaj

kohe,vendosa të përmbledh disa argumente të të dy palëve,dhe të ofroj një libërth të vogël,për të ndihmuar vëllezërit,të kuptojnë atë që është e vërtetë,dhe për të larguar dyshimet nga kokat e tyre.

## Kapitulli i parë:

**Pjesa e parë:**

**Operacionet shehide janë të ndaluara sipas Kur'anit**

Allahu s.v.t. ka thënë:"..dhe mos e mbytni veten tuaj..".
Allahu s.v.t. thotë:"..e mos hidhni veten në shkatërrim dhe bëni mirë, se me të vërtetë All-llahu i do bëmirësit".
Ka thënë Allahu s.v.t. në lidhje me një nga bijtë e Ademit: "Vetja (nefsi) e nxiti atë duke ia paraqitur si të drejtë vrasjen e vëllait të vet. Kështuqë ai e vrau atë dhe u bë prej të humburve."
Allahu s.v.t. thotë: "Kush e mbytë një besimtarë me qëllim, dënimi i tij është xhehenemi, në të cilin do të jetë përgjithmonë. All-llahu është i hidhëruar ndaj tij,e ka mallkuar dhe i ka përgaditur dënim të madh".
Allahu s.v.t. thotë: "Për shkak të kësaj, Ne urdhëruam për bijtë e Ismailit që, nëse ndokush vriste dikë jo për shpagim vrasjeje apo për krime në tokë, do të ishte sikur të kishte vrarë krejt njerëzimin. Nga ana tjetër, nëse ndokush shpëton një jetë, do të ishte sikur të kishte shpëtuar jetën e gjithë njerëzimit."

**Pjesa e dytë:**

**Hadithet që i ndalojnë operacionet shehide**

Transmeton Thabit ibn Dahak se Muhammedi s.a.v.s. ka thënë: "Kushdo që e vret veten e tij me diçka në këtë botë, atëherë ai do dënohet me të në Ditën e Gjykimit.”

Transmetohet nga Ebu Hurejrah (r.a.) se Muhammedi s.a.v.s. ka thënë: ”Kushdo që e vret veten e tij duke u hedhur nga mali, atëherë ai do të jetë në zjarrin e xhehenemit duke e hedhur veten e tij në të, dhe do të jetojë në të përgjithmonë . Dhe kushdo që e vret veten e tij duke pirë helm, atëherë helmi i tij do të jetë në dorën
e tij në zjarr dhe ai do ta pijë atë në xhehenem, duke jetuar në të përgjithmonë. Dhe kushdo që e vret veten e tij me një armë prej hekuri, atëherë arma e tij prej hekuri do të jetë në dorën e tij dhe ai do të godasë stomakun e tij ndërsa do të jetojë përgjithmonë në zjarr.”
Ebu Hurejrah (r.a.) transmeton se Muhammedi s.a.v.s. ka thënë: "Ai që e mbyt veten e tij, do ta mbysë veten e tij në zjarr; ai që e therr veten e tij, do ta therrë veten e tij në zjarr."
Muhammedi s.a.v.s. ka thënë: "Ishte një burrë që mbante një plagë dhe ai vrau veten. Prandaj Allahu tha: Robi im e shpejtoi vdekjen për veten e tij, kështu që unë ia kam bërë haram xhenetin atij."

**Pjesa e tretë:**

**Mendimet e dijetarëve në lidhje me këto sulme**

Në lidhje me këto sulme,nuk mund të gjejmë mendime të dijetarëve të parë,pasiqë këto sulme janë të reja në këtë kohë,dhe për këtë duhet të marrim mendimet e dijetarëve të kësaj kohe.

Shejh Abdul-Aziz ibn Baz (rahimehullah):
Ajo që unë mendoj,dhe për të cilën ua kam tërhjekur vërejtjen më shumë se një herë,është se këto sulme nuk lejohen,sepse kjo është mbytje e vetëvetes.Thotë Allahu s.v.t. :"..dhe mos e mbytni veten tuaj". Dhe Muhammedi s.a.v.s. thotë: "Kushdo që e vret veten e tij
me diçka në këtë botë, atëherë ai do dënohet me të në Ditën e Gjykimit ".

Shejh Muhammed ibn Salih El-Uthejmin:

Shejh Uthejmini (Allahu e mëshiroftë) në shpjegimin e tij të Rijadus-Salihinit tha:
"I Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë: “Ka qenë një mbret nga mesi i atyre që erdhën para jush, dhe ai kishte një magjistar. Kështuqë kur ai u moshua i tha mbretit,unë jam plakur. Ma dërgo një djalosh që unë t’ia mësoj magjinë atij..." (deri në fund të hadithit).
Është e lejuar për personin që t’i eksponohet rrezikut për një çështje që është me dobi të përgjithshme për muslimanët, sepse djaloshi i tregoi mbretit mënyrën me të cilën ai do ta mbyste atë, dhe e cila do të çonte në vdekjen e tij,e që ishte ajo se ai duhej ta merrte një shigjetë dhe…(deri në fund të hadithit).

Shejhul Islam Ibn Tejmijeh tha: "Sepse ky ishte xhihad në rrugën e Allahut,i cili bëri që një popull i tërë të besojë,dhe ai në të vërtetë nuk humbi asgjë,meqëndonëse ai vdiq,dhe ai sidoqoftë do të vdiste,herët ose vonë."

Por përsa i përket asaj që disa njerëz bëjnë në lidhje me aktivitetet vetëvrasëse,duke e lidhur eksplozivin për trupi dhe pastaj duke iu afruar pabesimtarëve dhe duke e detonuar në mesin e tyre, atëherë ky është rast i vetëvrasjes dhe kërkohet ndihma e Allahut nga kjo.Pra, kushdo që bën vetëvrasje,ai do të hyjë në xhehenem duke mbetur aty përgjithmonë,siç qëndron në hadithin e Pejgamberit (sallallahu alejhi ue selam): "Dhe kushdo që mbyt veten me armë të hekurt, atëherë arma e hekurt do të mbetet në dorën e tij dhe ai vazhdimisht do ta therr veten me të në zjarr përgjithmonë."

Ngaqë ky person e ka mbytur veten dhe nuk i ka sjellur dobi Islamit.Pra,nëse ai e mbytë veten së bashku me dhjetë apo njëqind njerëz të tjerë, atëherë Islami s'do të përfitojë nga kjo,pasiqë njerëzit nuk do ta pranojnë Islamin, në kundërshtim me rrëfimin e djaloshit.Më saktë,kjo me gjasë vetëm do ta bëjë armikun më të vendosur,dhe ky akt do të provokojë hidhërim në zemrën e tij deri në atë masë saqë ai mund të bëjë kërdi në muslimanë.

Ky është rasti me praktikimin e çifutëve me popullin e Palestinës.Kur njëri nga palestinezët e hedh veten në ajër dhe mbyt gjashtë ose shtatë njerëz,pastaj në shenjë hakmarrje ata i mbysin gjashtëdhjetë apo më shumë.Pra, kjo nuk sjell ndonjë dobi për muslimanët,dhe nuk u sjell dobi atyre në mesin e rradhëve të të cilëve detonohen eksplozivët.
Ajo që ne thamë është se, ata njerëz të cilët i bëjnë këto vetëvrasje kanë bërë gabimisht vetëvrasje,dhe se kjo e detyron hyrjen në xhehenem,kërkojmë strehim te Allahu, dhe se ky person s'është shehid. Sidoqoftë,nëse personi e ka bërë këtë duke u bazuar në keqinterpretim,duke menduar se kjo është e lejuar,atëherë shpresojmë se ai do të shpëtohet prej mëkatit,ndërsa përsa i përket shehidllëkut të tij,atëherë jo,meqë ai nuk e ka marrë rrugën e shehidllëkut.Por,kushdo që bën ixhtihad (nxjerr vendime) dhe gabon, do të marrë vetëm një shpërblim.

Shejh Muhammed Nasiruddin Albani:
…Tani vijmë tek sulmet vetëvrasëse.
Kjo është çfarë dimë ne nga japonezët dhe ata si puna e tyre (pilotët kamikazë), kur një njeri e sulmonte një anije luftarake amerikane me aeroplanin e tij dhe ai shpërthente bashkë me aeroplanin e tij, por ai do të godiste ushtrinë që gjendej në anijet luftarake amerikane.

Ne themi:
Sulmet vetëvrasëse tani, në kohën e tashme, të gjitha ato nuk janë të lejuara (në Sheriat), dhe të gjitha ato janë të ndaluara, dhe ato mund të jenë prej atyre llojeve (të vetëvrasjeve) në llogari të së cilës ai që e ka kryer atë do të qëndrojë në zjarr përgjithmonë.
Sa për sulmet vetëvrasëse si formë afrimi nëpërmjet të cilave personi afrohet tek Allahu, personi sot lufton për hirë të tokës së vet, në rrugë të kombit të vet. Këto sulme vetëvrasëse nuk janë absolutisht islamike.
Për shembull, individë që hypin në male dhe shkojnë te një ushtri e çifutëve dhe vrasin një numër prej tyre dhe

pastaj vriten edhe vetë - ku është dobia në këtë çështje? Këto iniciativa individuale nuk kanë një përfundim (të dëshiruar) që rezulton se është në dobi të da’ves Islame, absolutisht.
Për këtë arsye ne i themi të rinjëve muslimanë, ruajini jetët tuaja me kusht që ju të studioni fenë tuaj islame dhe që ju ta njihni atë me një njohje të saktë,dhe që ju të veproni sipas saj brenda kufinjëve të dijes suaj,dhe udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Muhamedit (s.a.v.s.)

Shejh Salih El-Feuzan:
Pas pyetjes:A lejohen operacionet vetëvrasëse,dhe a ka kushte me të cilat lejohet kjo vepër?U përgjigj:
Allahu s.v.t. thotë: "...dhe mos e mbytni veten tuaj".
Dhe kjo përfshinë mbytjen e vetëvetes,dhe mbytjen e të tjerëve pa të drejtë.Nuk lejohet që njeriu ta mbytë veten e tij,por duhet ta ruaj atë,dhe kjo nuk e pengon që ai te luftojë në rrugë të Allahut,qoftë edhe nëse mbytet. Por,të mbytë njeriu vetëveten,kjo nuk lejohet,dhe në kohën e Pejgamberit s.a.v.s. në njërën prej luftërave, ishte një trim që luftonte në rrugë të Allahut,me Pejgamberin s.a.v.s.,derisa u vra,e para se të vdiste,shokët e Pejgamberit s.a.v.s. thanë: Nuk ka fituar askush prej nesh,atë që ka ka fituar ky person.
Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Ai është në zjarr." Shokët e Pejgamberit s.a.v.s. u habitën,si mund të jetë ky person në zjarr,pasiqë luftoi aq shumë,dhe mbyti aq shumë mosbesimtarë.Atëherë një person shkoi prapa tij,dhe e pa atë,duke e lëshuar shpatën e tij në tokë,të kthyer kah vetja e tij,dhe u ngul në të,saqë i hyri nga gjoksi dhe i doli nga shpina e tij,dhe vdiq në këtë gjendje.Atëherë e kuptuan sahabët,fjalën e Pejgamberit s.a.v.s. i cili nuk flet nga hamendja.
Pse hyri ky person në zjarr,pas gjithë punës që bëri? Sepse ai e mbyti veten e tij,dhe nuk duroi.Andaj mbytja e vetëvetes nuk lejohet.

Shejh Abdul-Aziz Ali Shejh:
Sa i përket pyetjes për mbytjen e vetëvetes në mes te armiqëve,apo të ashtuquajturave operacione vetëvrasëse,këto janë një rrugë,për të cilën

nuk dij ndonjë argument të sheriatit,dhe kjo nuk është prej xhihadit në rrugë të Allahut,e kam frikë se mund të jetë mbytje e vetëvetes.
Përveç këtyre dijetarëve,ka edhe të tjerë që i ndalojnë këto sulme,por për të mos e zgjatur më shumë,do të mjaftojmë me kaq,pasiqë kuptimi i të gjithëve është përafërsisht i njëjtë,vetëmse emri i atij që flet ndrysh.

**Pjesa e katërt:**

**Argumentet logjike për ndalimin e operacioneve shehide**

Disa nga dijetarët,dhe disa nga vëllezërit,këto sulme i kanë ndaluar,dhe i kanë mbështetur edhe në "argumente" logjike,e që prej tyre mund t'i përmbledh vetëm tri,të cilat janë pak sa më të përdorura në masë,dhe mund të merren parasyshë:
1) Këto sulme nuk janë në dobi të muslimanëve,pasiqë nëse një musliman ndërmerr këtë sulm,dhe mbytë dhjetë apo njëzet mosbesimtarë,ata pastaj do të mbysin njëqind apo dyqind muslimanë.Dhe me këto sulme,shkaktohet urrejtje dhe nxitje më e madhe e jobesimtarëve,për të sulmuar muslimanët.
2) Ai që është i gatshëm të sakrifikojë çdo gjë,për hirë të Allahut,saqë edhe jetën e tij,duhet të ruhet dhe të shfrytëzohet ky vullnet i madh i tij në dobi të Islamit,e
jo me një sulm të zhduket jeta e tij,dhe sakrifica e tij mos të ketë dobi për muslimanët.
3) (Dhe e fundit,që ndoshta nuk meriton të përmendet,por përderisa shumë prej vëllezërve,e kanë përmendur këtë,jam detyrurar që ta përmend.)
Argumentet që i sjellni ju në lidhje me lejimin e këtyre sulmeve,a thua nuk i kanë ditur dijetarët që i kanë ndaluar këto sulme?A nuk e ka ditur Shejh Albani,Uthejmini etj. hadithin e djaloshit,apo ata nuk e kanë kuptuar këtë hadith? (Dhe shumë pyetje tjera,të ngjashme me këtë)

## Kapitulli i dytë:

**Pjesa e parë:**

**Operacionet shehide janë të lejuara sipas Kur'anit**

Allahu s.v.t. thotë:"Ka nga njerëzit,që për hirë të Allahut,e flijojnë vetëveten,e edhe Allahu është shumë i mëshirshëm për robtë e vet"
Shejh Hamud bin Akla,kur flet në lidhje me operacionet shehide,këtë argument e sjell duke thënë: Për këtë ajet sahabët thonin se është fjala për atë që e sulmon gjithë ushtrinë e armikut,duke qenë i vetëm,dhe duke rrezikuar jetën e tij,siç ka thënë Omer Ibn Hatabi,Ebu Ejjub El-Ensarij,dhe Ebu Hurejrah (r.a.) .
Allahu s.v.t. thotë: " All-llahu bleu prej besimtarëve shpirtërat dhe pasurinë e tyre me xhennet. Luftojnë në rrugën e All-llahut, mbysin dhe mbyten. (All-llahu dha) Premtim të cilin e vërtetoi në Tevrat, Inxhil dhe Kur'an. E kush është më zbatues i sigurt i premtimit të vet se All-llahu? Pra gëzonju tregtisë që bëtë me Të. Ky është suksesi i madh."

Shejh Hamud bin Akla,Lidhja e dijetarëve të Palestinës,dhe dijetarë të tjerë e kanë përmendur këtë ajet,si argument për lejimin e operacioneve shehide dhe Ibn Kethiri në lidhje me këtë ajet thotë: "Shumica kanë thënë se ky ajet ka zbritë për çdo muxhahid që lufton në rrugë të Allahut".
Allahu s.v.t. thotë: "Mos e mbytni njeriun sepse mbytjen e tij e ndaloi All-llahu, përpos kur është me të drejtë."

Shejh Abdul-Kadir Abdul-Aziz,e përmend këtë ajet,si një ndër argumentet më të forta,për lejimin e operacioneve shehide,duke thënë: "Dhe xhihadi ndaj armiqve,dhe mposhtja e tyre,është më e drejtë e gjithë të drejtave."
Allahu s.v.t. thotë: " E ju përgatituni sa të keni mundësi force, (mjete luftarake) e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre (që tradhtojnë) e me të, (me përgatitje) ta terrorizoni armikun e All-llahut, armikun tuaj dhe të tjerët, të cilët ju nuk i dini (se kush janë), e All-llahu i di ata. Çkado që shpenzoni

për rrugë të All-llahut, ajo do t'ju konpenzohet dhe nuk do t'ju bëhet padrejtë."
Dijetarët,kur janë argumentuar me këtë ajet,se operacionet shehide janë të lejuara,kanë thënë: "Dhe operacionet shehide,janë prej atyre që e terrorizojnë armikun e Allahut dhe armikun tonë".

**Pjesa e dytë:**

Hadithet dhe rastet nga sahabët,që ndërlidhen me operacionet shehide
Hadithi i njohur: Hadithi i djaloshit:
Muhammedi s.a.v.s. ka thënë: “Ka qenë një mbret nga mesi i atyre që erdhën para jush, dhe ai kishte një magjistar. Kështu që kur ai u moshua i tha mbretit,unë jam plakur. Ma dërgo një djalosh që unë t’ia mësoj magjinë atij..." (deri ne fund te hadithit) .

Me këtë hadith janë argumentuar shumë prej dijetarëve,si: Muhammed bin Ibrahim Ali Shejh,Hamud bin Akla Esh-Shuajbi,Lidhja e Dijetarëve të Palestinës,etj.

Ajo që e ndërlidh hadithin me operacionet shehide,nuk është udhëzimi i gjithë popullit.Pasiqë shumica që e kundërshtojnë këtë,se hadithi nuk ndërlidhet me operacionet shehide,thonë se djaloshi udhëzoi një popull të tërë,ndërsa personi që ndërmerr këto sulme,nuk e udhëzon askënd,(edhepse edhe për udhëzimin dhe interesimin e shumë njerëzve për Islamin në këtë kohë,ka qenë shkak mosthyerja e ushtrisë së Allahut,para gjithë ushtrive botërore),por askush prej dijetarëve që e kanë sjellë këtë si argument,nuk ka thënë se ky hadith ndërlidhet me operacionet shehide,te udhëzimi,por krahasimet që janë bërë ndërmjet djaloshit,dhe ndërmarrësve të operacioneve shehide janë:

Djaloshi:

1) Qëllimi kryesor i djaloshit ishte që të flijojë veten e tij për hirë të Allahut.

2) Djaloshi sakrifikoi me jetën e tij,dhe ishte shkaktar për vdekjen e tij,për dobinë e gjithë muslimanëve.

Ndërmarrësit e operacioneve shehide:
1) Qëllimi kryesor i tyre është që të flijojnë veten për hirë të Allahut.
2) Ndërmarrësit e këtyre sulmeve,sakrifikojnë me jetët e tyre,dhe janë shkaktarë për vdekjen e tyre,për dobinë e gjithë muslimanëve.

Enes ibn En-Nedr (r.a.):
Enes ibn Maliku (r.a.) transmeton: "Axha im, Enes ibn En-Nedr nuk pati mundësi të merrte pjesë në luftën e Bedrit.Atëherë ai i tha Pejgamberit s.a.v.s.: O i Dërguari i Allahut, nuk pata mundësi të vij me ty në luftën e parë tënde kundër mushrikëve,nëse Allahu më mundëson të luftoj kundër mushrikëve me ty në të ardhmen,Ai (Allahu) do të shoh vepër të tillë nga unë,që do të jetë i kënaqur.Lufta e Uhudit ishte shansa e tij.Në fillim të betejës ku muslimanët ishin në rrëmujë,ai (Enesi) tha: O Allah!Të kërkoj falje nga ajo çka bënë shokët e mi, dhe denoncohem nga ajo që mushrikët kanë bërë.Atëherë ai u drejtua përpara ku u takua me Sa'd ibn Mua'dhin (r.a.).Sa'di u mundua që ta ndaloj, mirëpo Enesi tha: O Sa'd! Mos qëndro ndërmjet meje dhe xhennetit.Pasha Allahun jam duke e ndjerë erën e tij (xhennetit). Sa'di kërkoi falje te Pejgamberi dhe tha: O i Dërguari i Allahut!Më vjen keq që nuk munda ta ndali.Enesi u drejtua kah ushtria e amikut dhe luftoi deri sa u vra dhe trupi i tij u masakrua nga mushrikët. Në fund të betejës ai u gjet me më shumë se tetëdhjetë plagë të shpatave dhe shtizave.

Për këtë Allahu shpalli ajetin:
" Prej besimtarëve kishte burra që vërtetuan besën e dhënë All-llahut,e disa prej tyre e realizuan premtimin duke dhënë jetën,dhe ka prej tyre që janë duke pritur (ta zbatojnë)dhe ashtu nuk bënë kurrfarë ndryshimi ."
Ajo që mund të nxjerrim nga ky argument,për lejimin e operacioneve shehide,është se Enesi r.a.,sakrifikoi dhe rrezikoi jetën e tij,duke depërtuar në mesin e ushtrisë jomuslimane,dhe duke e parë se vdekja e tij ishte e

sigurtë,ai nuk u kthye mbrapa. Gjithashtu vetë fakti tregon se vdekja në këtë rast ishte thuajse e sigurtë, ngase po të mos ishte rrezikuar jeta e këtij sahabiu,

Sa'd ibn Mua'dhi nuk do të ishte përpjekur ta ndalojë atë. Dhe për këtë veprim të këtij sahabiu nuk ndaloi Pejgamberi s.a.v.s.,as që ndaloi ndonjëri prej sahabëve,e as ndonjëri prej dijetarëve të selefit.

Bera' Ibn Malik (r.a.):
Në luftën e Jemames,kur muslimanët i rrethuan mushrikët,por dyert e tyre ishin të mbyllura,dhe nuk mundeshin të depërtonin në to,atëherë Bera' ibn Malik (r.a.) tha: Më hudhni mua në anën tjetër.Atëherë e hodhën Beranë,dhe ai luftoi në mes të mushrikëve,derisa ua hapi derën .

Nga ky agument nxjerrim:
Të sakrifikuarit për hirë të Allahut,qoftë edhe vdekja e sigurtë.
Dhe operacionet shehide janë:
Të sakrifikuarit për hirë të Allahut,qoftë edhe vdekja e sigurtë.
Hisham bin Amir El-Ensarij:
Hisham bin Amir El-Ensarij,e hodhi veten në mes të ushtrisë së madhe të armikut,e disa nga njerëzit e kundërshtuan këtë,dhe thanë: E hodhi veten e tij në shkatërrim.Atëherë Omeri (r.a.) dhe Ebu Hurejrah (r.a.) i kundërshtuan,duke lexuar ajetin:" Ka nga njerëzit,që për hirë të Allahut,e flijojnë vetëveten,e edhe Allahu është shumë i mëshirshëm për robërit e vet ".
Këto janë vetëm disa raste sakrificash nga jeta e sahabëve,që na japin të kuptojmë,se lejohet një person i vetëm,të sulmon ushtrinë e armikut,edhe nëse vdekja e tij është e sigurtë.

**Pjesa e tretë:**

**Kundërshtim ndaj atyre që i ndalojnë operacionet shehide**

1) Kundërshtim i pjesës së parë:

Sa i përket ajeteve që janë përmendur,mund të themi me pak fjalë,se të gjitha këto argumente,kanë të bëjnë me një person që e mbytë dikënd pa të drejtë,ose për një person që e mbytë veten e tij,për qëllime të kësaj bote,ose për shkak të mospërbarlljes me sprovat dhe vështirësitë e sajë.Kështuqë këto argumente nuk mund të merren parasyshë për operacionet shehide,pasiqë në to nuk hyn mbytja e vetëvetes për qëllime të kësaj bote,por flijimi i vetëvetes për hirë të Allahut.E,për të qenë më i qartë,do të marr shembull dy persona:

I Pari: E mbytë veten për:

-shkak të problemeve të kësaj bote,
-shkak të dhembjeve të padurueshme,
-shkak të dështimit të planeve,
-shkak të dashurisë së humbur,
-shkak të lumturisë së pa arritur etj.

I Dyti: Sakrifikon jetën e tij:

-për hirë të Allahut s.v.t.,
-për të mposhtur armikun,
-për të zgjuar vullnetin dhe krenarinë e muslimanëve,etj.

A mund të thotë dikush,se këta dy persona janë të njëjtë para Allahut?!

Asnjëherë! Andaj,themi se argumentet që janë ofruar,kanë të bëjnë me personin e parë,e jo me të dytin,ndërsa tema jonë ka të bëjë me të dytin,e jo me të parin.

Pastaj,askush nga komentuesit e Kur'anit,nuk është argumentuar me këto ajete,në lidhje me këtë çështje,dhe askush prej tyre nuk ka thënë se

ndonjëri nga këto ajete,aludon ndalimin e hudhjes së njeriut në mesin e ushtrisë së armikut,ndaj së cilës nuk ka fuqi,ku edhe vdekjen e ka të sigurtë. Por,për të mos e zgjatur shumë,do të sjell vetëm komentet e dy ajeteve,që janë më së shumti të përdorura në masë,në lidhje me ndalimin e operacioneve shehide,për të parë se këto argumente kanë krejt një kuptim tjetër.

Ajeti i parë: Allahu s.v.t. ka thënë:"..dhe mos e mbytni veten tuaj.."
Imam Et-Taberij :
Në lidhje me komentin e këtij ajeti: "Dhe mos e mbytni veten tuaj.Vërtetë Allahu është i mëshirshëm për ju" Ebu Xha'feri ka thënë: "Dhe mos e mbytni veten tuaj" d.m.th: "Dhe mos e mbytni njëri tjetrin,sepse ju jeni në një fe të vetme (të njëjtë),dhe në një thirrje të
vetme.Dhe Allahu s.v.t. muslimanët i ka bërë pjesë të njëri tjetrit,dhe vrasjen e tjetrit,e ka llogaritur vrasje të vetëvetes,pasiqë vrasësi dhe i vrari janë një dorë e vetme,ndaj atyre që janë në ndonjë fe tjetër."
Dhe në lidhje me këtë që thamë,kanë thënë njerëzit e komentimit se:
Na ka treguar Muhamed bin El-Husejn i cili ka thënë,na ka treguar Amed bin Mufdil i cili ka thënë,na ka treguar Esbat nga Es-Sudij,se (fjala e Allahut): "Dhe mos e mbytni veten tuaj" d.m.th: "(Mos i mbytni njerezit) e fesë suaj."
Na ka treguar Kasimi i cili ka thënë,na ka treguar Husejni i cili ka thënë,na ka treguar Haxhaxhi nga Xhurejxhi nga Ata' bin Ebi Rabah i cili ka thënë: "Dhe mos e mbytni veten tuaj" d.m.th: "Dhe mos e mbytni njëri tjetrin."
Ibn Kethiri :
Dhe fjala e Allahut: "Dhe mos e mbytni veten tuaj" d.m.th: (Dhe mos e mbytni veten tuaj) duke vepruar ndalesat e Allahut,dhe duke rënë në mëkate të
mëdha,dhe duke ngrënë pasurinë e tjetrit pa të drejtë,"Vërtetë Allahu është i mëshirshëm për ju".
(Ngase ajeti i plotë është: " O ju që besuat,mos e hani mallin e njëri-tjetrit në mënyrë të palejuar, përpos tregtisë në të cilën keni pajtueshmëri mes

vete,dhe mos mbytni veten tuaj (duke mbytur njëri-tjetrin).Vërtetë, All-llahu është i mëshirshëm për ju.
Imam Ahmedi thotë: Ka thënë Amr ibn Asi (r.a.): U bëra i papastër në një natë të ftohtë,në dimër shumë të ftohtë,dhe mendova që nëse pastrohem do të shkatërrohem.Pastaj mora tejemum dhe e fala me shokët e mi sabahun.Dhe kur u takova me Pejgamberin s.a.v.s. ia përmenda këtë,e ai më tha: O Amr,u fale me shokët tu,duke qenë i papastër?! Thotë: I thash: O i Dërguar i Allahut,unë jam bë i papastër në një natë shumë të ftohtë,dhe mendova që nëse pastrohem,do të shkatërrohem,dhe mora tejemum dhe u fala,pastaj ia permenda fjalën e Allahut ku thotë: "Dhe mos e mbytni veten tuaj.Vërtetë Allahu është i mëshirshëm për ju",atëherë qeshi Pejgamberi s.a.v.s. dhe nuk më tha asgjë".

Imam El-Begavij :
Ka thënë Hasan El-Basrij: "Dhe mos e mbytni veten tuaj" dmth: (Mos i mbytni) vëllezërit tuaj, (mos e mbytni) njëri tjetrin,sepse "Vërtetë Allahu është i mëshirshëm për ju".

Imam El-Alusij :
"Dhe mos e mbytni veten tuaj" d.m.th: "Mos e mbytni njëri tjetrin".Dhe është përmendur në hadith,se: "Besimtarët janë si një trup i vetëm".
Dhe është thënë: Mos e mbytni veten tuaj,me mëkate,ose me ngrënien e pasurisë së tjetrit pa të drejtë,ose me mëkate tjera të cilat meritojnë denim.
Dhe është thënë: Qëllimi i këtij ajeti është,mos të mbytë njeriu veten e tij,nga hidhërimi ose mërzia.
Dhe nëse i ofrojmë këtu edhe komentimet e gjithë komentatorëve të Kur'anit,qofshin ata nga të parët apo
nga të mëvonshmit,sdo të mund të gjejmë asnjë që thotë se ky ajet ndalon hudhjen e vetes në mes të ushtrisë së armikut,për të sakrifkuar shpirtin për hirë të
Allahut.Por,gjithë ajo që mund të nxjerrim nga këto komente,është se ajeti ndalon që:
-Muslimanët të mbysin njëri tjetrin;

-Njeriu të mbytë veten e tij,nga hidhërimi apo brengat dhe fatkeqësitë e kësaj bote;
-Njeriu të mbytë veten e tij,duke u zhytur në mëkate të mëdha,prej të cilave pastaj meriton dënimin e Allahut s.v.t..
Ajeti i dytë: Allahu s.v.t. thotë:"..e mos hidhni veten në shkatërrim me duart tuaja, dhe bëni mirë, se me të vërtetë All-llahu i do bëmirësit".
Ajeti i plotë është: "Dhe jepni në rrugë të All-llahut e mos hidhni veten në shkatërrim me duart tuaja, dhe bëni mirë, se me të vërtetë All-llahu i do bëmirësit."
Për të kuptuar ajetin më saktë,është mirë të përmendet shkaku i zbritjes së këtij ajeti:
Transmeton Tirmidhiu nga Jezid bin Ebi Habib nga Eslem Ebi Umran i cili thotë: "Kemi qenë në qytetin e romakëve,ku dolën romakët me një ushtri të madhe,e u dolën muslimanët përballë me një ushtri sikur të tyre,bile edhe më të madhe.Mbi banorët e Egjiptit ishte Ukbeh bin Amir,dhe mbi gjithë ushtrinë ishte Fudaleh bin Ubejd.Një person prej ushtrisë se muslimanëve u nis drejt ushtrisë së armikut,saqë depërtoi ndërmjet tyre i vetëm.Kur e panë të tjerët thanë: Subhanallah! E hodhi veten në shkatërrim,me duart e veta.Atëherë u ngrit Ebu Ejub El-Ensarij r.a. dhe tha: O ju njerëz,ju po e komentoni këtë ajet kështu,por ky ajet na ka zbritë neve ensarëve,kur Allahu e ngriti Islamin,dhe u shtuan ndihmuesit e tij,ne i thamë njëri tjetrit fshehtë nga Pejgamberi s.a.v.s. :Vërtetë pasuria jonë është humbur,dhe Allahu e ka ngritë Islamin dhe janë shtuar ndihmuesit e tij.Sikur ne të kishim qëndruar pranë pasurisë sonë,e ta kthejmë atë që na ka humbur.
Atëherë Allahu i zbriti të Dërguarit të tij ajetin:"Dhe jepni në rrugë të All-llahut e mos hidhni veten në shkatërrim me duart tuaja." Shkatërrimi është në
dëshirën për grumbullim të pasurisë,dhe në lënien e luftës në rrugë të Allahut.
Dhe vazhdoi Ebu Ejubi luftën në rrugë të Allahut,derisa vdiq dhe u varros në tokën e romakëve,në Kostantinopol .

Transmeton Imam El-Kurtubij,nga një grup prej sahabëve dhe tabi'inëve,se fjala "shkatërrim" në këtë ajet,don të thotë: Dhënia pas pasurisë,dhe lënia e luftës për hirë të Allahut,dhe shpenzimit në rrugë të Tij.
Dhe thotë:Ka thënë Es-Sudij në lidhje me këtë: "Jep në rrugë të Allahut qoftë edhe një kërpesh (zinxhir,lidhës),e mos e hudh veten në shkatërrim me duart tuaja,duke thënë se nuk kam asgjë (për të shpenzuar)."
Ka thënë Bera' bin Azib (r.a.): Shkatërrim don të thotë:"Humbja e shpresës nga mëshira e Allahut"
Thotë El-Kurtubij: I është thënë Bera' ibn Azibit r.a. në lidhje me këtë ajet:A është fjala për atë person,që e hudh veten (sulmon) në një batalion (të armikut)i
vetëm? Tha: Jo,por për atë që bjen në mëkate,e pastaj thotë: E kam tepruar duke bërë mëkate,dhe nuk ka dobinga pendimi im,dhe e humb shpresën nga Allahu,e zhytet përsëri në mëkate.Për atë,shkatërrimi është: Humbja e shpresës nga mëshira e Allahut .
Nga komentet e këtij ajeti,mund të nxjerrim se hudhja e vetes në shkatërrim është:
-Dhënia e besimtarit pas pasurisë së kësaj bote;
-Lënia e luftës në rrugë të Allahut;
-Mosshpenzimi i pasurisë për hirë të Allahut;
-Humbja e shpresës nga mëshira e Allahut;
Dhe komente tjera nga komentuesit e Kur'anit,që përafërsisht janë te njëjta me këto që i përmendëm.
Ndërsa atyre që argumentohen me këtë ajet,për ndalimin e operacioneve shehide,u përgjigjet Ebu Ejub El-Ensarij (r.a.) duke u thënë: "O ju njerëz,ju po e komentoni këtë ajet kështu,por ky ajet na ka zbritë neve ensarëve… Shkatërrimi është në dëshirën përgrumbullim të pasurisë,dhe në lënien e luftës në rrugë të Allahut ."

**2) Kundërshtim i pjesës së dytë:**

Kundërshtimi i pjesës së parë,vlen dhe si kundërshtim i pjesës së dytë,pasiqë edhe hadithet që janë përmendur më lartë,kanë të bëjnë me

personin që e mbytë veten,duke mos mudur t'i përballojë fatkeqësitë dhe sprovat e kësaj jete,duke e shpejtuar vdekjen për t'u larguar nga brengat dhe mërzitë e sajë,ose duke humbur shpresën nga Allahu s.v.t.,dhe duke qenë i hidhëruar në caktimin e Tij,ose thënë ne formë të përgjithshme,ai e mbytë veten për qëllime të kësaj bote. Ndërsa muxhahidët që i marrin këto sulme,janë shumë larg nga këto shkaqe të cilat u përmendën.

**3) Kundërshtim i pjesës së tretë:**

Sa i përket kundërshtimit të pjesës së tretë,nuk kemi të bëjmë me kundërshtimin e dijetarëve absolutisht,por me ata që u bëjnë padrjetesi atyre dhe shkoqitin nga fetvatë e tyre vetëm atë që u konvenon.

Shejh Ibn Bazi dhe Shejh Ibn Uthejmini
(Allahu i mëshiroftë):
Sa i përket mendimit të tyre,themi se në esencë,këta dijetarë i kanë lejuar operacionet shehide,por për shkak se sipas mendimit të tyre,ato nuk sjellin dobi për muslimanët,atëherë i kanë ndaluar.Kështuqë nëse këto sulme kanë dobi të madhe për muslimanët,atëherë sipas dy dijetarëve të lartpërmendur,këto lejohen.

Shejh Ibn Uthejmini u pyet:

I nderuari Shejh–Allahu të ruajt!Ke dëgjuar për atë që ndodhi ditën e mërkurë,ku u vranë mbi 20 jehudë,dhe u plagosën mbi 50 të tjerë,nga dora e një muxhahidi,i cili hyri në mes të tyre,dhe eksplodoi,duke e mbytur dhe vetëveten.Ai e bëri këtë,sepse po të mos vritej sot,do të vritej nesër,nga dora e jehudëve,të cilët vrasin muslimanë për çdo ditë,dhe e bëri këtë si hakmarrje ndaj jehudëve,të cilët i vranë muslimanët duke u falur në xhaminë El-Ibrahimij.

Pyetja është: A llogaritet kjo vetëvrasje,apo xhihad? Dhe çka na këshilloni në lidhje me këtë?Dhe nëse kjo vepër është e ndaluar,ne ndoshta do të kemi mundësi t'ua përcjellim këtë atyre vëllezërve atje.

Përgjigjja:
Ky person që e ka vendosur në trupin e tij,atë me të cilën mbytë,ky është i pari që do të mbytet prej sajë,dhe nuk ka dyshim se ky është shkaktar për mbytjen e vetëvetes,dhe kjo vepër nuk lejohet përveç nëse nga kjo kanë dobi të madhe muslimanët dhe Islami.E nëse nga kjo ka dobi të madhe Islami,atëherë kjo lejohet .

Nga kjo përgjigje e Shejhut,nënkuptojmë se nëse kanë dobi të madhe muslimanët nga këto sulme,atëherë këto lejohen.
E tash,a kanë muslimanët dobi të madhe nga kjo,apo jo,duhet pyetur ata që janë duke luftuar,pasiqë njerëzit e xhihadit,më mirë i dijnë çështjet e tij.

Siç thotë Shejhul-Islam Ibn Tejmijeh:
"Obligimi në lidhje me çështjet e xhihadit duhet të konsiderohet mendimi i njerëzve korrekt të fesë, të cilët kanë përvojë në çështje të dynjasë.Mendimi i njerëzve që shikojnë vetëm në sipërfaqe të fesë, apo njerëzve të fesë që nuk kanë përvojë në çështje të dynjasë, nuk duhet të pasohet ".

Shejhu i muxhahidëve Usameh bin Laden (Allahu e ruajt) ka thënë:"Ne e kemi të ditur rëndësinë e madhe të operacioneve shehide kundër armikut-operacione të cilat kanë shkaktuar dëme të mëdha në Shtetet e Bashkuara dhe në Izrael,dëme të cilatjanë të panjohura në historinë e tyre,duke ju falenderuar Allahut të Gjithfuqishëm"

Muftiu i muxhahidëve të Çeçenisë,Muhamed bin Abdullah Esh-Shejh Sejf thotë:"Sa i përket ndikimit të tyre (operacioneve shehide),kemi parë se ndikimi i tyre ndaj armikut është i madh,bile nuk ka ndonjë lloj i

